المملكة العربية السعودية
وزارة التعليم العالي
الجامعة الإسلامية بالمدينة المنورة
عمادة البحث العلمي
قسم الترجمة

# تعريف موجز بالإسلام

( بلغة ألبانيا )

Me emrin e All-llahut
Gjithmëshirshmit Mëshirëbërës

# NJOHJE E PËRGJITHSHME ME ISLAMIN

Falënderimi i takon vetëm All-llahut, Zotit të botëve, paqa dhe shpëtimi i All-llahut qofshin mbi prijësin e të

dërguarve, Pejgamberin tonë Muhammedin dhe mbi familjen, shokët e tij, e pasuesit. Në vijim:

**ISLAMI**: Është dëshmia "La ilahe il-lall-llah, Muhamedun resulull-llah" (Nuk ka të Adhuruar i Cili meriton adhurimin përveç All-llahut, dhe se Muhammedi është i Dërguari i Tij), me zemër, gjuhë e gjymtyrë. Islami përfshinë besimin në gjashtë shtyllat e besimit, zbatimin i pesë shtyllave të Islamit e të gjitha këto me bamirësi.

**ISLAMI:** Është vula e dërgesave të All-llahut e shpallur mbi vulën e të dërguarve të Tij Muhammedit birit të Abdull-llahut (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem)[1]. Islami është feja e vërtetë, që nuk pranon All-llahu prej askujt fe tjetër përveç tij. Të cilën e ka bërë All-llahu fe të lehtë pa asnjë veshtirësi, ithtarët e të cilës All-llahu

---

[1] *Shprehja (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), do të thotë paqa dhe shpëtimi i All-llahut qofshin mbi të.*

nuk i ka ngarkuar me diçka që nuk mund ta kryejnë, e nuk i ka detyruar muslimanët të bëjnë të pamundurën.

**FE**: Baza e së cilës është tevhidi (monoteizmi)[2], simboli i së cilës është besnikëria, boshti i saj është drejtësia, lënda ushqyese e saj është e vërteta, e shpirti i saj është mëshira.

**FE** madhështore që i drejton robët në çdo të mirë që u bën dobi atyre në këtë botë dhe tjetrën, u tërheq vërejtjen atyre prej çdo gjëje që i dëmton në fe, këtë botë dhe tjetrën. All-llahu me këtë fe ka përmirësuar besimet, e përsosur moralet, e me të ka përmirsuar jetën e kësaj bote dhe ahiretin [3], (botën e ardhshme).

Me këtë fe All-llahu ka bashkuar ndërmjet zemrave të përçara, e

---

[2] *Tevhid don të thotë: Besimi e veçimi i All-llahut në adhurim, të vetëm, pa shok.*

[3] *Bota e përjetshme pas vdekjes e deri në përfundim në xhennet ose në ixhehenem përjetësisht.*

mendimet i filtroi nga errësira dhe e kota, e i drejtoi drejt të vërtetës e i udhëzoi në rrugë të drejtë.

Fe e përpiktë e ruajtur në gradën më të lartë, e sigurtë në lajmet që ka sjellë, e në të gjitha ligjet. Kështu që nuk ka lajmëruar vetëm se me besnikëri e drejtësi. E nuk ka gjykuar vetëm se me mirësi e drejtësi, me besimet e drejta,veprat epërpikëta e moralet larta. Qëllimi i dërgesës islame është arritja e pikave të më poshtme:

**1-** Njohja e njerëzve me Zotin e tyre, Krijuesin e tyre, me emrat e Tij të bukur në të cilat nuk i përgjason askush Allahut, cilësitë e Tij të larta e veprat e Tij të urta e të plota.

**2-** Thirrja e robërve në adhurimin e All-llahut të vetëm e pa shok duke zbatuar çdo ligj të Librit të Tij e Synetit (traditës) të Dërguarit të Tij e çdo obligim, urdhëresë, ndalesë në të cilat është mirësia në këtë botë dhe në botën e ardhshme (ahiret).

**3-** Përkujtimi i tyre me gjendjen që jetojnë në të e me vendkthimin e tyre pas vdekjes, çfarë do tu ndodhë në varre, rringjalljen, dhënien e llogarisë, e së fundi në xhennet [4] ose në xhehenem [5], e kjo sipas veprave të kryera,nëse ka bërë mirësi do të gjej mirë, nëse ka bërë keq do të gjejë keq.

Bazat më të rëndësishme që thërret Islami në to mund ti paraqesim në vijat e mëposhtme:

Së pari**: THËRRET NË BESIM (AKAID)**

**I cili plotësohet duke besuar në gjashtë shtyllat e besimit.**

**1- Besimi në All-llahun,**

---

[4] *Xhenneti është vendi ku do të jenë besimtarët.*

[5] *Xhehenemi është vendi ku do të jenë mosbesimtarët.*

a- Duke besuar se All-llahu është Zot, Krijues, Sundues, Rregullues i çështjeve (Rububije).

b- Veçimi i All-llahut në adhurim, duke besuar se All-llahu është Zoti i adhuruar i vërtetë e çdo gjë që adhurohet pëveç Tij është e kotë (Uluhije).

c- Besimi në emrat e cilësitë e Tij që do të thotë se All-llahu ka emra të bukur e cilësi të larta në dritën e asaj që ka ardhur në librin e Tij e synetin e të Dërguarit të Tij Muhammedit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem)-(Esmai ue Sifat).

**2- Besimi në melaiket (engjujtë).**

Melaiket janë robër të nderuar të All-llahut. All-llahu i ka krijuar për ta adhuruar Atë. I janë nënshtruar e bindur Atij. All-llahu i ka ngarkuar me punë nga më të ndryshmet, prej tyre:

**Xhibrili**- të cilin, e ka ngarkuar me sjelljen e shpalljeve të dërguarve të Tij. I cili e zbret dhe e renditë, e ja kumton

shpalljen nga All-llahu kujt të dojë All-llahu prej të dërguarve të Tij.

**Mikaili-** është i ngarkuar me sjelljen e shiut, e bimët.

**Israfili-** është i ngarkuar me fryerjen e bririt kur të vdesin të gjitha krijesat për ringjallje.

**Meleku i vdekjes-** [6] (ose melekul-meuti), është i ngarkuar me marrjen e shpirtërave.

**3- Besimi në librat**

All-llahu i Lartëmadhëruar ka zbritur mbi të dërguarit e Tij libra në të cilat gjendet udhëzim, mirësi, e rregullim. Prej librave që dimë janë:

**a- Tevrati** [7]**,** të cilin All-llahu i Madhëruar ia ka zbritur Musait (sal-llal-

---

[6] *Të quajturit e tij me emrin "Azrail" nuk ka argument. Por në Kur'an e sunnet e gjejmë me emrin Melekul-meut (meleku i vdekjes).*

llahu alejhi ve sel-lem) e ky libër konsiderohet si libri më i madh i Israilitëve.

**b- Inxhili**, të cilin All-llahu i Madhëruar ia ka zbritur Isait (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem).

**c- Zeburi,** të cilin All-llahu i Madhëruar ia ka zbritur Daudit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem).

**ç- Fletushkat e Ibrahimit e Musait.**

**d- Kur'ani i Madhëruar,** të cilin All-llahu i Madhëruar ia ka zbritur vulës së të dërguarve, Muhammedit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem). All-llahu me zbritjen e Kur'anit i ka shfuqizuar librat e tjerë përpara tij. Gjithashtu All-llahu e ka marrë

---

[7] *Besimtarët muslimanë besojnë përgjithësisht se këto libra janë zbritur mbi këta të Dëguar (sal-lall-llahu alejhim ve sel-lem). Porse nuk do të thotë kjo se librat e tanishëm me këto emra (Dhjata e vjetër, Dhjata e re, Psalmet) të jenë mbetur ashtu si kanë zbritur porse kanë ndryshuar e janë devijuar e të mbushura me trillime që janë mëse të qarta për mendjet e thjeshta. Shih "50 mijë gabimet e Biblës", "A është Bibla fjalë e Zotit"? (A. Didat).*

përsipër ruajtjen e Kur'anit prej çdo devijimi sepse Kur'ani është argument për të gjitha krijesat deri në ditën e gjykimit.

**4- Besimi në të dërguarit**

All-llahu i Madhëruar ka dërguar te robërit e Tij të dërguar, i pari i tyre Nuhu (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) e i fundit Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem). E të gjithë të Dërguarit ndër ta Isai i biri i Merjemes dhe Uzejri (sal-lall-llahu alejhima ve sel-lem) janë robër prej robërve të All-llahut, askush prej tyre nuk ka veçori hyjnore (të Zotit).

Janë robër prej robërve te tij dhe All-llahu i ka nderuar me shpalljet. Dërgesat janë të vulosura me dërgimin e të dërguarit tonë Muhammedit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) të cilin e ka dërguar për të gjithë njerëzit mbarë dhe nuk ka të dërguar tjetër pas tij.

**5-Besimi në ditën e gjykimit**

E kjo është dita e kijametit (Katastrofës) pas së cilës nuk do të ketë më ditë pas saj. Atë ditë All-llahu do ti ringjallë njerëzit pas vdekjes të gjithë për të dhënë llogari për çdo vepër të kryer në këtë botë përpara Gjykatësit, Fuqiplotit, Supremit, të Drejtit, Krijuesit të qiejve e të tokës, All-llahut i cili din atë që është e dukshme e që fshihet në zemra., të gjallë (me trup e shpirt) për të qenë përjetësisht (pavdekje) ose në vendin e begative (të përhershme e të pashtershme) xhennet, ose në vendin e dënimeve të dhimbshme (të përhershme e të pashtershme) xhehenem.

Besimi në ditën e gjykimit përfshin edhe besimin në çdo gjë që do të ndodhë pas vdekjes, duke përfshirë sprovën në varr, dënimin e begatimin në të, ringjalljen, tubimin, llogarinë e në fund përfundimi në xhennet ose xhehenem.

**6- Besimi në kaderin [8](parapërcaktimin).**

E besimi në kader përfshinë besimin se All-llahu e ka përcaktuar rrjedhën e gjithëçkaje e i ka gjendur konform dijes së Tij të hershme e sipas Urtësisë së Tij të plotë. Gjithçka është e ditur dhe e njohur për sa i përket All-llahut të Madhëruar, e shkruajtur në Lehvi Mahfudh ("Libri i ruajtur" libri në të cilin është shkruajtur gjithçka deri në Ditën e Gjykimit), e të gjitha këto me dëshirën e Tij, e më pas krijimi i tyre e nuk ka ndodhur e ekzistuar asgjë vetëm se me dëshirën e Tij e krijimin e Tij.

[8] *Besimi në kader (paracaktimin) për çdo gjë që ka qenë, është e do të jetë.*

Së dyti**: Shtyllat e Islamit.**

Islami është ndërtuar mbi pesë baza, nuk është njeriu musliman i vërtetë derisa ti besojë dhe ti kryejë këto shtylla, e këto shtylla janë:

Shtylla e parë: Shehadeti, e që është: La ilahe il-lall-llah, Muhammedun resulull-llah [9].

Dëshmia: Se nuk ka Zot që meriton adhurimin veç All-llahut dhe se Muhammedi është i dërguar i All-llahut. Kjo dëshmi është çelësi i islamit dhe baza e tij mbi të cilën ndërtohet islami.

---

[9] *Këshilloj ti kushtohet shumë rëndësi kuptimeve të këtyre dëshmive se shumë i shohim njerëzit që u thonë me gjuhët e tyre porse vijnë me vepra që i bëjnë këto dëshmi të pavlera. Shih për sqarime të mëtejshme:" Tevhid" (Botimi i Komunitetit musliman përgaditur nga shoqata e vakëfit)." Tri parimet" "Kitabut-tevhid" etj…*

*Nëse dikush do të pranojë fenë islame patjetër duhet të thotë këtë fjalë.*

” La ilahe il-lall-llah” do të thotë: se nuk ka Zot, që me të vërtetë e meriton adhurimin veç All-llahut, të vetëm e të pa shok.

All-llahu është Zoti, i Adhuruari i vërtetë e çdo zot, i adhuruar tjetër përveç Tij është i kotë.

Fjala “ilah” do të thotë:“ i adhuruar”.

“Muhammedun resulull-llah” do të thotë: se Muhamedi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) është i Dërguari i All-llahut e ti besojmë Muhammedit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) në çdo gjë që na ka lajmëruar, e ti bindemi në çdo gjë që ka urdhëruar e të largohemi prej çdo gjëje që ka ndaluar.

Shtylla e dytë: Salati (falja) [10]

---

[10] *Që njihet me emrin namazi, namazet.*

Ato janë pesë namaze të cilat përsëriten çdo ditë nga pesë herë. Këto falje i ka obliguar All-llahu që të jenë si lidhje ndërmjet robit dhe Zotit, ti lutet Atij në to fshehurazi e ti lutet (për çdo gjë), e janë ndaluese për muslimanin nga punët e këqija e veprat e turpshme [11].

All-llahu ka pregaditur për ata që i kryejnë faljet mirësi fetare, përmirësim të imanit e shpërblim prej Tij të hershëm e të vonshëm. Robi me kryerjen e faljes gjen kënaqësi shpirtërore e trupore që e bënë atë të lumtur në këtë botë dhe në tjetrën.

Shtylla e tretë: Zeqati (dhënia e lëmoshës)

---

[11] *Duke menduar pra besimtari i vërtetë, se kohë pas kohe do të qëndrojë para All-llahut, Krijuesit të tij, do ti lutet e do ti falet. E qysh do të rrijë para Tij, kur ka bërë mëkate? Apo nëse ka bërë, kërkon falje e pendohet me kushtet e pendimit, shih (Dua të pendohem por…)*

Kjo është lëmoshë të cilën e jep kush mbizotëron nisabin [12] çdo vit atij që e meriton [13] prej të varfërve etj… Zeqati nuk është obligim për të varfërin që nuk zotëron nisabin e zeqatit por është obligim ndaj të pasurve që tu plotësohet feja e islami, e i pasuron gjendjet e moralet e tyre. Zeqati i shmang mangësitë e tyre, të pasurisë së tyre. Gjithashtu zeqati i pastron nga të këqiat, e ashtu njëkohësisht është ndihmesë për të nevojshmit, për të varfërit ndaj besimtarëve të pasur.

Për ti rregulluar gjendjet e tyre përgjithësisht, me gjithë këto dobi zeqati në vetvetën e tij është një pjesë tepër e vogël për sa i përket asaj që u ka dhënë All-llahu prej pasurisë e furnizimit të pasurve.

Shtylla e katërt: Sijami (Agjërimi).

---

[12] *Sasi e caktuar e cila ndryshon nga një lloj i pasurisë në tjetrën. Për sqarime më të hollësishme shih librat e fikhut.*
[13] Te cilët i ka përmendur All-llahu në Surën Et-Tevbe,ajeti 60.

Agjërimi kryhet në një muaj të çdo viti e ky muaj është muaji i Ramazanit të begatshëm, muaji i nëntë i vitit hënor (vitit el-hixhrij). Muslimanët të gjithë bashkohen në lënien e epsheve esenciale, si pirjes, ngrënies dhe kryerjes së marrëdhënieve gjatë ditës, prej agimit e deri në perëndim të diellit.

All-llahu i Lartëmadhëruar ua zëvendëson këtë me mirësinë e begatinë e Tij, e u plotëson fenë e besimin dhe i përsosë virtytet, e dobi të tjera të ndërtuara mbi agjërimin prej mirësive të mëdha në këtë botë dhe në tjetrën.

Shtylla e pestë: Haxhi [14]

Haxh-xhi është qëllimi, vizita e shtëpisë së All-llahut, për të kryer një adhurim të caktuar në kohë të caktuar sipas rregullave të Sheriatit (Legjislacionit) islam.

---

[14] *Vizita e Qabes një herë në jetë në një kohë të caktuar të vitit.*

All-llahu e ka bërë obligim për ata që kanë mundësi një herë në jetë.

Në këtë manifestim bashkohen muslimanët prej të gjitha vendeve në vendin më të mirë të rruzullit tokësor, e adhurojnë aty një Zot, All-llahun e vetëm, veshin një rrobe të vetme, nuk ka dallim ndërmjet kryetarit e vartësve, të varfërve e të pasurve, të bardhit me te ziun, kryejnë adhurime të caktuara e të kufizuara.

Adhurimi më i madh është qëndrimi në Arafat [15], tavafi [16] në Qaben e nderuar e cila është kibël [17] e muslimanëve dhe ecja ndërmjet Safës dhe Merves.

Në Haxh-xh ka dobi e përfitime fetare, e të kësaj bote, sa që nuk mund ti përbledhim e ti numërojmë. (Të cilat i din e

---

[15] *Vende në Mekke.*

[16] *Rrotullimi rreth Qabes 7 herë.*

[17] *Vend që i drejtohen besimtarët në falje nga të gjitha anët e botës.*

i ndien vetëm ai që e ka kryer këtë obligim të madhërueshëm).

Së treti: **Ihsani (Bëmirësia)**

Që do të thotë: ta adhurosh All-llahun me besim të plotë e duke zbatuar Islamin sikur po e sheh, megjithëse nuk e sheh Ai në të vërtetë të sheh, e kjo ndjehet e mësohet duke njekur Synetin e të Dërguarit të Tij (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) e duke mos e kundërshtuar.

Islami e ka rregulluar jetesën e ithtarëve të tij në veçanti e përgjithësi duke u siguruar atyre lumturi në këtë botë dhe në ahiret. U ka lejuar islami atyre që e shtrëngojnë këtë fe të martohen dhe ka nxitur për të dhe i ka ndaluar prej imoralitetit (zinas), homoseksualizmit dhe prej të gjitha veprave të fëlliqura. Islami e ka bërë obligim ndërlidhjen e farefisit duke qenë pranë tyre me vizita siç u ka bërë obligim sjelljen butë me të varfërin, të

vobektin dhe mbrojtjen e tyre. Ashtu siç ka bërë obligim e nxitur çdo musliman, të arrijë e përsosë çdo moral të lartë e i ka ndaluar e tërhequr vërejtjen prej çdo morali të poshtër dhe të ulët.

Gjithashtu u lejon fitimin e mirë prej hallallit, qoftë kjo prej tregtisë, qirasë etj, e u ka ndaluar kamatën (faiden) dhe çdo tregëti të ndaluar e çdo gjë që është ndërtuar mbi mashtrime.

Siç ka vënë re gjithashtu luhatjen e njerëzve në shtrëngimin sipas rregullave të islamit dhe zbatimin e të drejtave të të tjerëve. Për këtë arsye ka bërë dënime frenuese, për disa tejkalime që kanë të bëjnë me të drejtat e All-llahut; si (er-ridde) të lënit e fesë islame, imoraliteti, pijet alkoolike etj, siç ka vënë dënime të ashpra për çdo cënim të të drejtave të njerëzve, në gjakun, pasurinë, e nderin, si vrasja, vjedhja, shpifja, ose cënimi me goditje e dëmtim.

E të gjitha këto janë dënime të përshtatshme me krimin; mesatare, pa e lënë mangut e pa e tepruar. Siç ka rregulluar Islami lidhjet ndërmjet vartësve dhe kryetarit dhe i ka bërë obligim vartësve bindjen ndaj kryetarit me përjashtim të rastit kur bie në kundërshtim me ligjet e All-llahut apo urdhëron në mëkat, e u ka ndaluar rreptësisht të ngrihen kundër tij, sepse një vepër e tillë përmbledh në vetveten e saj prej të këqiave të përgjithshme e të veçanta.

E në mbyllje theksojmë se islami ka përfshirë mënyrën me të përsosur për ndërtimin e shoqërisë në hapat të duhura duke gjetur lidhjet e duhura e të drejta ndërmjet robit dhe Zotit të Tij dhe ndërmjet robit e bashkësisë së tij në të gjitha fushat e jetës.

Nuk gjendet diçka e vyer dhe e shtrenjtë prej moralit, ndërthurrjeve të marrëdhënieve (*Muamelat)*, vetëm se Islami e ka udhëzuar popullin dhe e ka nxitur në arritjen e tyre. E nuk gjindet diçka e urrejtur

dhe e ulët prej moralit, ndërrthurjeve të marrëdhënieve, vetëm se Islami i ka tërhequr vërejtjen popullit dhe e ka ndaluar prej saj (madje dhe rrugët që çojnë në të) e kjo e paraqet madhështinë, virtytet e larta, mirësinë, e kësaj feje në të gjitha lëmitë.

Dhe së fundi falënderimi i takon All-llahut Zotit të botëve.

Përktheu nga gjuha arabe: Ahmed Kalaja - Tiranë

Përkujdesja kompjuterike: Eroll Rexhepi –Pejë

Medinë 16.02.99

*Vërejtje*: Fusnotat dhe shenimet në kllapa ( ) janë të përkthyesit